# ﴿ لا يجوز دفع الزكاة لمن تجب عليه نفقته ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: Unë jam grua që banoj në gërbet, jam e martuar dhe i kam shtatë fëmijë. Për çdo vit ia dërgoi zekatin e fitrit nënës sime e cila jeton në Maroko. Sa për të ditur, unë shpenzoj për të. Kështu që a lejohet t'i jepet asaj ky zekat apo jo?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

Dijetarët janë të njëmendimi se nuk lejohet dhënia e zekatit të obliguar – e prej tij është edhe zekatul fitri – për atë për të cilin e ke obligim shpenzimin për të sikurse dy prindërit dhe fëmijët.

Në "Mudevvene" (1/344) është shënuar: "Sa i përket zekatit të pasurisë kujt nuk kam drejtë t'ia japë sipas mendimit të Malikut? Ai tha: Imam Maliku thotë: Mos ia jep askujt prej të afërmve ndaj të cilëve e ke obligim të shpenzosh."

Imam Shafiu thotë në librin e tij "El Umm" (2/87): "Dhe nuk i jep (prej zekatit të pasurisë së tij) babait apo nënës, gjyshit apo gjyshes."

Ibn Kudame thotë në librin e tij "El Mugni" (2/509): "Nuk jep prej zekatit të obliguar prindërve dhe shokave lartë (gjyshërve dhe gjysheve) dhe as fëmijëve edhe shokave me poshtë (d.m.th. nipërve)."

Ibn Mundhiri thotë se: "Dijetarët janë bashkuar se nuk lejohet t'iu jepet prindërve kur personi që jep atë është i detyruar të shpenzojë për ta. Dhe kjo sepse ai kur ua jep atyre zekatin atëherë i bën të panevojshëm për shpenzimin e tij dhe nga ai hiqet ky obligim dhe dobia e kësaj i kthehet atij. Kjo është e barabartë sikur t'ia jepte vetes së tij prandaj nuk lejohet. Kjo është e ngjashme me atë sikurse ai nëpërmjet zekatit të lante borxhet e tij."

Shejh Uthejmini është pyetur për dhënien e zekatit të fitrit për të afërmit e varfër.

Është përgjigjur: "Lejohet të jepet zekati i pasurisë dhe ai i fitrit të afërmve që janë të varfër bile dhënia e tij atyre që janë të afërm është më mirë se sa atyre që janë të largët, sepse dhënia e zekatit të afërmve është lëmoshë dhe respekt i lidhjeve farefisnore por, tërë kjo me kusht që të mos e bën këtë për ta mbrojtur pasurinë e tij.

Kjo ndodhë atëherë kur i pasuri e ka për obligim të shpenzojë ndaj të varfrit, e me këtë rast nuk i lejohet të pasurit t'i kryej nevojat e të varfrit përmes zekatit, sepse ai nëse e bën atë atëherë

kursen prej pasurisë së tij me anë të zekatit të shpenzuar e kjo nuk lejohet dhe nuk është hallall. E nëse nuk e ka obligim të shpenzojë për të, atëherë atij i takon t'ia jep atij zekatin bile dhënia e zekatit për të është më mirë se sa ndaj dikujt që është i largët. Për shkak të fjalës së Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të):
*"Sadaka jote ndaj të afërmit është sadakë (lëmoshë) dhe respekt i lidhjeve farefisnore."*

Për këtë nuk të lejohet ty t'ia japësh zekatin e fitrit nënës tënde por, ti duhet të shpenzosh për të nga pasuria jote përveç zekatit. E lusim Allahun ta zgjeron furnizimin (rrizkun) e Tij ndaj teje dhe të furnizon me një furnizim të mirë.